**Abdurrahman El-Ued'an Ed-Deuseri**

# RREGULLAT FIKHORE

**Përktheu:**

**Jusuf Hilmi Kastrati**

**Prishtinë, 2016**



## PARATHËNIE

Falënderimi i takon vetëm Allahut, kurse paqja dhe bekimi i Tij qofshin mbi të Dërguarin e fundit, mbi familjen dhe mbi shokët e tij.

Kjo është një përmbledhje e shkurtër e rregullave të fikhut, e përshtatshme për fillestarët e kësaj shkence, të cilën e kam përmbledhur nga libri im "El-Mudhekkiretu el-evvelijjetu li fehmi el-kavaidi el-fikhijjeti"[1], që e titullova "El-Xheuheretu en-nekijjetu fi el-kavaidi el-fikhijjeti". E lus Allahun që njerëzit të përfitojnë nga këta libra!

Në këtë libërth i kam përmendur vetëm pesë rregullat kryesore dhe disa nënrregulla që burojnë prej tyre, duke sjellë shembuj përkatës për secilën. Nuk kam dashur të zgjerohem duke përmendur

[1]Nuk është botuar ende.

nënrregulla, ngaqë mendoj se kjo është më mirë për fillestarët dhe joekspertët. Gjithashtu, kam vënë re se disa nga ata që kanë bërë përmbledhje të shkurtra të kësaj shkence, kanë përmendur rregulla të shumta, madje, ngandonjëherë nuk kanë sjellë fare shembuj, ose shembujt që kanë dhënë janë të pakuptueshëm për shumicën e fillestarëve.

Ky është libri i dytë i vargut të teksteve shkencore, të cilit i ka paraprirë libri "Ifadetu el-enami bi safueti ehadithi el-ahkami" dhe të cilin e pason një tekst në formë vargjesh, që ka të bëjë me shkencën e rregullave të fikhut. Mëtoj, që me lejen e Allahut, të shkruaj një varg tekstesh shkencore të shkurtra në shkencën e hadithit dhe në atë të fikhut. Për sa i përket fikhut, do të shkruaj për kapitujt kryesorë të tij. Kështu, për çdo kapitull, siç është pastërtia, namazi etj., do të përpiloj nga një tekst të shkurtër, i cili do t'i përfshijë çështjet kryesore të tij. Do të përzgjidhet mendimi më i saktë i dijetarëve verifikues, që me lejen e Allahut të jetë i përshtatshëm për fillestarët, duke i përshirë çështjet kryesore të shtjelluara nga dijetarët tanë të mëhershëm, dhe disa çështje bashkëkohore. Synoj të jetë sa më i qartë dhe sa më i shkurtër, në mënyrë që të mund të shpjegohet në disa takime të shkurtra nëpër kurse të ndryshme ose t'i shpjegohet xhematit të xhamisë, e kështu me radhë.

Të shkruarit në këtë fushë i kam kushtuar rëndësi të veçantë për shkak të nevojës së madhe që kanë të rinjtë e kohës sonë për këtë lloj përmbledhjesh të shkurtra. E lus Allahun të na bëjë dobi me atë që na e ka mësuar, të na e shtojë dijen dhe udhëzimin! E lus Allahun të na falë ne, prindërit tanë, hoxhallarët, prijësit, vëllezërit, gratë, fëmijët, nxënësit, të dashurit tanë e të gjithë muslimanët, si dhe të na japë sukses në çdo gjë me të cilën është i kënaqur Ai!

Për fund, falënderoj të gjithë ata që e kanë lexuar këtë libër dhe më kanë dhënë mendime, sugjerime ose nxitje për botimin e tij. Veçanërishti falënderoj vëllezërit e mi të nderuar: dr. Ibrahim ibn Fehd El-Ued'anin, dr. Uelijd ibn Fehd El-Ued'anin dhe hoxhën e nderuar Jahja Es-Suki. Allahu na faltë të gjithëve dhe na bekoftë në dijen, në të kuptuarit, në njohuritë, në veprat e në jetët tona dhe na bekoftë kudo që jemi!

Paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë, mbi Muhamedin, mbi familjen dhe mbi shokët e tij!

# RREGULLAT E FIKHUT

## الْقَوَاعِدُ الْفِقْهِيَّةُ

### Përkufizimi

### Së pari: Domethënia e fjalëpërfjalshme

Fjala arabe *ka'idetun* ose *ka'ideh* (قَاعِدَة) "rregull" gjuhësisht domethënë **shtyllë**, qoftë në kuptimin konkret (shtyllat e shtëpisë), qoftë në atë abstrakt (siç janë shtyllat e fesë).

Ndërkaq, në kuptimin terminologjik fjala *ka'ideh* domethënë: *ligj i përgjithshëm, prej të cilit nxirren normat e shumë degëzimeve të po atij ligji.*

Fjala arabe *fikh* (فِقْه) gjuhësisht do të thotë **kuptim**.

Ndërkaq, në terminologjinë fetare fikhu nënkupton: *njohje e normave praktike të Sheriatit përmes argumenteve të veçanta.*

### Së dyti: Kuptimi tërësor i fjalëve

*Ka'ide fikhijje* (rregull fikhore) domethënë: *ligj i përgjithshëm fetar në lëmin e fikhut, prej të cilit nxirren normat e shumë degëzimeve të po atij ligji.*

## Rëndësia e rregullave të fikhut

Në njohjen e rregullave fikhore ka shumë dobi, por më e rëndësishmja prej tyre është përvetësimi i çështjeve të ngjashme në lëmin e fikhut.

## Rregullat kryesore

Rregullat fikhore janë të shumta, mirëpo kryesoret janë pesë. Ata që merren me këtë shkencë i quajnë "kryerregulla" (*el-kava'idu el-kubra*), që janë:

1. "Çështjet janë sipas qëllimeve." الأُمُورُ بِمَقَاصِدِهَا

2. "Bindja nuk zhbëhet me dyshim." اليَقِينُ لَا يَزُولُ بِالشَّكِّ

3. "Vështirësimi e sjell lehtësimin." الْمَشَقَّةُ تَجْلِبُ التَّيْسِيرَ

4. "Dëmi duhet mënjanuar." الضَّرَرُ يُزَالُ

5. "Zakoni duhet marrë parasysh." ose "Rregulla e zakonit."

العَادَةُ مُحَكَّمَةٌ ose قَاعِدَةُ الْعُرْفِ

Në vijim do t'i sqarojmë të gjitha këto kryerregulla, në dashtë Allahu.

## KRYERREGULLA E PARË

## “ÇËSHTJET JANË SIPAS QËLLIMEVE.”

**الأُمُورُ بِمَقَاصِدِهَا**

### Shpjegimi i rregullës

Fjala arabe *mekasid* (مَقَاصِد) është shumësi i fjalës *meksad* (مَقْصَد) dhe *kasd* “qëllim” a “synim”. Gjuhësisht, fjala *meksad* ose *kasd,* nënkupton **nijetin, dëshirën dhe vullnetin për të bërë diçka.**

Në terminologjinë fetare fjala arabe “mekasid” nënkupton **gjërat që të shtyjnë për të bërë një vepër.**

### Kuptimi i rregullës

Veprat e njeriut që është i ngarkuar me detyra fetare[2] varen nga nijeti i tij. Kështu, veprat e tij janë të vlefshme, në qoftë se nijeti i tij është i vlefshëm, dhe anasjelltas, veprat e tij janë të pavlefshme, po qe se nijeti i tij është i prishur, i pavlefshëm.

[2] *I ngarkuar me detyra fetare* (në arabisht: mukel-lef) quhet çdo njeri që e ka arritur moshën madhore dhe është i shëndoshë mendërisht. Përkthyesi.

### Shembuj që kanë të bëjnë me rregullën

### Shembulli i parë

- Në qoftë se ndokush i jep ndonjë të varfri njëqind euro për hir të Allahut, atëherë kjo sadaka (lëmoshë) është e vlefshme.
- Nëse ia jep ato për ta lavdëruar njerëzit, konsiderohet vepër e bërë për sy e faqe, rrjedhimisht është e refuzuar.
- Po qe se ia jep pa ndonjë qëllim: as për hir të Allahut e as për ta parë njerëzit, atëherë kjo është një vepër për të cilën nuk ka fare shpërblim.

### Shembulli i dytë

- Nëse një person i jep dikujt pasuri duke pasur për qëllim lëmoshën vullnetare e më pas të njëjtën dëshiron ta shndërrojë në zekat, kjo gjë nuk i pranohet dhe ai me këtë nuk e kryen detyrimin për dhënien e zekatit.

### Argumenti i kësaj rregulle

Argument për këtë rregull është hadithi që e përcjell Omer ibn Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur me të, në të cilin i Dërguari i Allahut, Muhamedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thotë:

«إِنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ، وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى».

*«Në të vërtetë, veprat vlerësohen sipas qëllimeve dhe sigurisht që çdonjëri do ta marrë vetëm atë që e ka pasur për qëllim.»* [Muttefekun alejhi][3]

**Dobitë e qëllimit**

Qëllimi ka dobi të shumta, mirëpo kryesoret janë pesë:

Së pari: Dallohet qëllimi i veprës.

- Në qoftë se nëpërmjet një vepre kërkohet kënaqësia e Allahut, atëherë ai është ihlasi (çiltëria).
- Në qoftë se nëpërmjet saj synohen lëvdatat e njerëzve, atëherë kjo vepër është e bërë për sy e faqe (rija).
- Në qoftë se një vepër, që është ibadet (adhurim), bëhet për dikë tjetër pos Allahut, atëherë kjo është shirk i madh.

Së dyti: Dallohen ibadetet nga zakonet. P.sh.:

a. Dallohet lënia e ushqimit dhe e pirjes gjatë ramazanit nga lënia e tyre për t'i bërë analizat e gjakut ose thjesht për dietë.
b. Gusli (larja e tërësishme e trupit), që bëhet për t'u pastruar nga xhunubllëku, dallohet nga dushi, që bëhet me qëllim freskimi.

[3]Këtë hadith e shënon Buhariu dhe njëherazi është hadithi i parë në *Sahihun* e tij. E shënon edhe Muslimi në *Kitab el-imarah* 3/1515 (1907).

Së treti: Dallohen ibadetet që janë të njëjta në dukje. P.sh.:

a. Dallohet suneti i namazit të sabahut nga farzi.

b. Dallohet agjërimi vullnetar nga agjërimi që bëhet për të kompensuar ndonjë ditë të ramazanit.

Së katërti: Shndërrimi i zakoneve të lejuara[4] në ibadete. P.sh.:

a. Ngrënia, pirja dhe fjetja bërë me qëllim të marrjes së energjisë për ta adhuruar Allahun e Lartësuar.

b. Shpenzimi i pasurisë për veten, për bashkëshorten dhe për fëmijët, duke llogaritur në shpërblimin e Allahut të Madhërishëm.

Së pesti: Përcaktimi i vlefshmërisë dhe pavlefshmërisë së ibadeteve.

Për shembull, ibadetet, fjala vjen, abdesi, namazi, haxhi, zekati, e kështu me radhë, nuk janë të vlefshme në qoftë se u mungon nijeti.

[4]Këtu me zakone të lejuara kemi për qëllim veprat përballë veprave që janë haram (të ndaluara) ose mekruh (të urryera), përndryshe mund të ketë edhe vepra të detyrueshme, siç është lëmosha. Por, për të gjitha këto njeriu shpërblehet vetëm nëse e bën nijetin.

**Degëzimet e rregullës “Çështjet janë sipas qëllimeve.”**

**Nënrregulla e parë**

**“Pa nijet nuk ka shpërblim.”**

لَا ثَوَابَ إِلَّا بِالنِّيَّةِ

**Shembuj**

a. Ai që qëndron në xhami pa ndonjë qëllim, nuk shpërblehet për qëndrimin e tij, kurse ai që qëndron në xhami me qëllim të itikafit ose pritjes së namazit, shpërblehet për të.

b. Ai që e privon veten nga ngrënia dhe pirja gjatë ditës me qëllim të shërimit a të dietës, nuk ka ndonjë shpërblim, kurse nëse e bën këtë me qëllim të agjërimit, atëherë shpërblehet për të.

**Nënrregulla e dytë**

**“Nijeti është kusht për vlefshmërinë e veprave.”**

النِّيَّةُ شَرْطٌ لِصِحَّةِ الأَعْمَالِ

**Shembuj**

a. Në qoftë se një person ia dhuron një tjetri njëqind euro, pastaj e merr vesh se ia ka borxh njëqind euro personit që ia ka dhuruar ato para, në këtë rast nuk numërohet se ia ka kthyer borxhin, sepse ai ia ka dhënë ato para si dhuratë dhe jo si kthim borxhi.

b. Nëse një person i jep dikujt pasuri duke e pasur për qëllim lëmoshën vullnetare e më pas të njëjtën dëshiron ta shndërrojë në zekat, kjo gjë nuk i pranohet dhe ai me këtë nuk e kryen detyrimin për dhënien e zekatit.

**Nënrregulla e tretë**

**“Kontratat vlerësohen sipas qëllimeve e kuptimeve, e jo sipas fjalëve e dukjes së jashtme.”**

العِبْرَةُ فِي العُقُودِ بِالْمَقَاصِدِ وَالْمَعَانِي لَا بِالْأَلْفَاظِ وَالْمَبَانِي

**Shembuj**

a. Në qoftë se një person i thotë një tjetri: “Po ta dhuroj këtë veturë për kaq para (fjala vjen, 10 000)”, atëherë kjo quhet “shitblerje” e jo “dhuratë”.

b. Nëse blerësi i thotë shitësit: “Po ta lë këtë orë amanet derisa të t’i sjell paratë për këtë artikull”, atëherë kjo quhet “lënie peng” e jo “amanet”.

## KRYERREGULLA E DYTË

## “BINDJA NUK ZHBËHET ME DYSHIM.”

**الْيَقِينُ لَا يَزُولُ بِالشَّكِّ**

### Shpjegimi i rregullës

Gjuhësisht fjala arabe *jekin* (يَقِين) “bindje” domethënë **palëkundshmëri**. Me këtë fjalë është për qëllim dija e padyshimtë.

Në terminologjinë fetare fjala *jekin* “bindje” nënkupton **qetësimin e zemrës dhe palëkundshmërinë e dijes në të**. Thënë ndryshe, *jekin* e quajmë **besimin e patundur**.

Kurse, fjala arabe *shekk* (شَكّ) “dyshim” domethënë **ngatërrim**, ngaqë atij që ka mëdyshje i janë ngatërruar dy çështje, rrjedhimisht nuk e di cila nga ato është e sakta.

Ndërkaq, në terminologjinë fetare fjala *shekk* “dyshim” nënkupton **mëdyshjen për ndodhjen a mosndodhjen e diçkaje**.

### Kuptimi i rregullës

Në qoftë se njeriu gjendet në mëdyshje për ndonjë çështje pasi të ketë qenë i bindur, nuk duhet t’i kushtojë rëndësi dyshimit, por duhet të gjykojë në bazë të bindjes paraprake.

**Shembuj që kanë të bëjnë me rregullën**

**Shembulli i parë**

- Ai që është i bindur se ka marrë abdes, mirëpo ka rënë në mëdyshje se a e ka prishur abdesin apo s'e ka prishur, konsiderohet se ka abdes.

**Shembulli i dytë**

- Nëse ndokush dyshon se a e ka falur një namaz të caktuar apo s'e ka falur, atëherë ai është i detyruar ta falë atë, ngaqë ai dyshon në kryerjen e namazit, kurse në parim duhet gjykuar se nuk e ka falur namazin, kështu që përgjegjësia e tij nuk bie derisa të sigurohet se e ka falur namazin.[5]

**Argumenti i kësaj rregulle**

Argument për këtë rregull është hadithi që e përcjell Abdullah ibn Zejd ibn Asim El-Maziniju, Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili thotë se dikush i është ankuar të Dërguarit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, se nganjëherë njeriut i duket se i del diçka nga trupi gjatë namazit. I Dërguari, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, i është përgjigjur:

«لَا يَنْصَرِفْ حَتَّى يَسْمَعَ صَوْتًا، أَوْ يَجِدَ رِيحًا».

*«Të mos dalë nga namazi pa dëgjuar zë ose pa ndier erë.»* [Muttefekun alejhi][6]

---

[5]Nga kjo rregull përjashtohet ai që është i sprovuar me vesvese. I tilli nuk ia vë veshin dyshimit.

[6]Buhariu në *Kitab el-vudu*, 1/64 (137); Muslimi në *Kitab el-hajd* 1/276 (361).

**Degëzimet e rregullës “Bindja nuk zhbëhet me dyshim.”**

**Nënrregulla e parë**

**“Në parim çdo gjë mbetet siç ka qenë.”**

الأَصْلُ بَقَاءُ مَا كَانَ عَلَى مَا كَانَ

**Shembuj**

a. Nëse ndokush dëshiron të agjërojë, mirëpo ha duke qenë në mëdyshje se a ka aguar mëngjesi apo jo dhe nuk i bëhet e qartë një gjë e tillë, atëherë agjërimi i këtij njeriu është i vlefshëm, sepse parimisht mbetet që nata të mos ketë kaluar.

b. Nëse dikush e di që e ka prishur abdesin, mirëpo dyshon se a ka marrë abdes më pas apo jo, atëherë gjykojmë se ky njeri nuk ka abdes, sepse parimisht mbetet që ai nuk ka abdes.

**Nënrregulla e dytë**

**“Në parim ndodhia e re i përshkruhet kohës më të afërt.”**

الأَصْلُ إِضَافَةُ الْحَادِثِ إِلَى أَقْرَبِ أَوْقَاتِهِ

**Shembuj**

a. Ai që sheh spermë në rrobat e tij duke mos iu kujtuar kur e ka parë ëndrrën (që ia ka obliguar guslin), duhet t’i përsërisë (pasi të lahet) vetëm namazet që i ka falur pas gjumit të fundit. Kështu, duke ia përshkruar këtë ngjarje

kohës më të afërt, sepse parimisht duhet marrë se ajo nuk ka ndodhur para kësaj kohe.

b. Ai që sheh në dorën e tij diçka që e pengon depërtimin e ujit në lëkurë, siç janë llaku, fshirësja e ngjyrës dhe rrëshira, duhet të marrë abdes pasi ta largojë atë[7] dhe t'i përsërisë ato namaze që i ka falur nga koha më e afërt që i ka përdorur këto lëndë. Kjo për faktin se prania e këtyre gjërave i përshkruhet kohës më të afërt të mundshme, për shkak se parimisht mbetet që ato nuk kanë qenë të pranishme para kësaj kohe.

**Nënrregulla e tretë**

**"Në parim gjërat janë të pastra."**

الأَصْلُ فِي الْأَشْيَاءِ الطَّهَارَةُ

**Shembuj**

a. Nëse ndokush pretendon se çdo kafshë që është më e madhe se macja dhe është kafshë që nuk i hahet mishi, është e papastër, duhet të sjellë argument, i cili do të na largonte nga parimi se të gjitha kafshët janë të pastra, përveç atyre papastërtia e të cilave është dëshmuar me

[7]Kjo gjë vlen në qoftë se janë terur gjymtyrët e trupit pas abdesit ose ka kaluar kohë e gjatë që kur ka marrë abdes, sepse po qe se nuk janë terur ende gjymtyrët ose nuk ka kaluar kohë e gjatë që kur ka marrë abdes, atëherë ai e heq pengesën dhe e pastron pjesën e gjymtyrës ku ka qenë pengesa dhe pastaj e plotëson abdesin, duke i pastruar gjymtyrët që vijnë pas saj në renditje, derisa ta përfundojë abdesin.

ndonjë argument të caktuar. Pra, nëse ai sjell argument të pranueshëm për papastërtinë e tyre, e pranojmë atë, përndryshe i përmbahemi parimit të pastërtisë.[8]

b. Nëse ndokush dyshon në pastërtinë e vendit ku falet, atëherë në parim ai vend konsiderohet i pastër, derisa të marrim vesh se në atë vend ka rënë ndonjë ndyrësi.

**Nënrregulla e katërt**

**“Në parim çdokush është i lirë nga përgjegjësia.”**

الأَصْلُ بَرَاءَةُ الذِّمَّةِ

**Shembuj**

a. Ai që dyshon a ka bërë ndonjë betim për të cilin duhet të japë shpagim apo jo, nuk detyrohet me shpagim, sepse në parim njeriu është i lirë nga kjo përgjegjësi.[9]

b. Nëse ndokush pretendon për dikë tjetër se i ka borxh dhe nuk sjell argument për atë që thotë, atëherë i akuzuari nuk detyrohet me atë borxh, sepse në parim ai është i lirë, gjegjësisht i pastër nga kjo përgjegjësi.

[8]Në këtë aspekt rregulla e lartpërmendur ("Në parim gjërat janë të pastra.") konsiderohet edhe rregull e shkencës së usulit, siç është rasti edhe me rregullën “Në parim gjërat janë të lejuara.”

[9]Në këtë aspekt edhe kjo rregull (“Në parim çdokush është i lirë nga përgjegjësia.”) konsiderohet rregull e shkencës së usulit.

## KRYERREGULLA E TRETË

## “VËSHTIRËSIMI E SJELL LEHTËSIMIN.”

الْمَشَقَّةُ تَجْلِبُ التَّيْسِيرَ

### Shpjegimi i rregullës

Fjala arabe *meshekkah* (مَشَقَّة) “vështirësi” gjuhësisht domethënë **lodhje, përpjekje, mundim**.

Ndërkaq, fjala *tejsir* (تَيْسِير) domethënë **lehtësim**.

### Kuptimi i rregullës

Kur njeriu i ngarkuar me detyra fetare has vështirësi në zbatimin e disa detyrave fetare në rrethana të caktuara, sheriati islam ia largon atij këtë vështirësi duke ia lehtësuar ato norma fetare.

### Kriteri për vështirësinë që është shkak për lehtësimin e një norme

Kriter për vështirësinë që e sjell lehtësimin është vështirësia e dukshme me të cilën ballafaqohet njeriu, e cila bën që, nëse kryhet ndonjë ibadet, prania e saj e dëmton vepruesin, për shembull: ta humbë jetën a ndonjë gjymtyrë të trupit, t’i shtohet sëmundja, t’i vonohet shërimi a të ndiejë dhimbje të qartë.

Ndërkaq, vështirësia e zakonshme ose e paktë, siç janë rrufa dhe dhembja e lehtë e kokës, nuk është shkak për lehtësimin e normave fetare.

### Shembuj që kanë të bëjnë me rregullën

### Shembulli i parë

- Të sëmurit i lejohet të marrë tejemum në vend të abdesit, në qoftë se ky i fundit ia shton sëmundjen ose ia vonon shërimin.

### Shembulli i dytë

- Në disa raste lejohet ose pëlqehet të bashkohen dy namaze,[10] fjala vjen, kur njeriu është në udhëtim, është i sëmurë ose kur bie shi i madh, i cili e bën të vështirë kryerjen e çdo namazi në kohën e vet.

### Argumenti i kësaj rregulle

1. Argument për këtë rregull është thënia e Allahut:

﴿يُرِيدُ ٱللَّهُ بِكُمُ ٱلْيُسْرَ وَلَا يُرِيدُ بِكُمُ ٱلْعُسْرَ﴾

**“Allahu dëshiron që t’jua lehtësojë dhe jo që t’jua vështirësojë.”** [Kuran 2:185]

---

[10]Namazi i drekës dhe ikindia ose akshami dhe jacia. Përkthyesi.

2. Argument për këtë është edhe hadithi që e përcjell Enesi, Allahu qoftë i kënaqur me të, ku i Dërguari i Allahut, Muhamedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thotë:

«يَسِّرُوا وَلَا تُعَسِّرُوا، وَبَشِّرُوا وَلَا تُنَفِّرُوا».

*«Lehtësoni e mos vështirësoni, përgëzoni e mos neveritni!»* [Muttefekun alejhi][11]

**Shkaqet e lehtësimit**

Shkaqet e lehtësimit në sheriatin islam janë të shumta, si: sëmundja, udhëtimi, detyrimi, mosdija, harresa dhe, në përgjithësi, mangësia, në të cilën bëjnë pjesë: të qenët i marrë, të qenët nën moshën madhore, të përmuajshmet dhe lehonia.

[11]Buhariu, *Kitab el-'ilm* 1/38 (69); Muslimi, *Kitab el-xhihad ue's-sejr* (1734).

**Degëzimet e rregullës “Vështirësimi e sjell lehtësimin.”**

**Nënrregulla e parë**

**“Domosdoshmëritë i bëjnë të lejuara ndalesat.”**

الضَرُورَاتُ تُبِيحُ الْمَحْظُورَاتِ

**Shembuj**

a. Në rast urie të madhe lejohet ngrënia e kafshës së ngordhur.

b. Lejohet vrasja e kafshës që ka pronar, në qoftë se e sulmon njeriun dhe nuk largohet ndryshe.[12]

**Nënrregulla e dytë**

**“Domosdoshmëritë vlerësohen në bazë të gjendjes së tyre reale.”**

الضَرُورَاتُ تُقَدَّرُ بِقَدْرِهَا

**Shembuj**

a. Në qoftë se për ndonjë grua të sëmurë gjendet vetëm mjek mashkull, e për t’u mjekuar duhet që ai patjetër ta prekë atë ose t’ia zbulojë ndonjë pjesë të trupit, atëherë nuk është e lejuar që mjeku ta prekë a ta zbulojë atë më shumë sesa që është e nevojshme.

[12]Kjo çështje në shkencën e fikhut quhet “def’u es-sa’il”.

b. Nëse një person ka nevojë të vendosë fashë a diçka të ngjashme në gjymtyrët e abdesit, atij nuk i lejohet të vendosë më shumë fashë sesa që është e nevojshme, përveç nëse e ka të domosdoshme për ta shtrënguar.

**Nënrregulla e tretë**

**“Kur të ngushtohet çështja, zgjerohet.”**

إِذَا ضَاقَ الأَمْرُ اتَّسَعَ

**Shembuj**

a. Detyrimi për faljen e namazit me xhemat bie për ata që kanë arsye të mos falen me xhemat, siç është rasti i të sëmurit që ka vështirësi të shkojë në xhami dhe i udhëtarit që ka frikë se i ikën udhëtimi.

b. Gruas që i ka vdekur burri dhe që është në kohën e idetit[13] i lejohet të dalë nga shtëpia e saj, po qe se i duhet të dalë për ta fituar furnizimin, për t’i blerë gjërat e nevojshme, nëse nuk ka kush blen për të, dhe për t’u mjekuar.

---

[13]*Idet* quhet koha e caktuar e pritjes së gruas pas divorcit a pas vdekjes së burrit të saj. Përkthyesi.

**Nënrregulla e katërt**

**"Nuk ka detyrë në pamundësi."**

لَا وَاجِبَ مَعَ الْعَجْزِ

**Shembuj**

a. Nëse dikujt i është prerë dora ose këmba dhe nuk i ka mbetur asnjë pjesë e kësaj gjymtyre që duhet larë gjatë abdesit, atëherë për të bie detyra e larjes së asaj pjese dhe nuk kërkohet zëvendësim[14] për të.[15]

b. Detyra e kryerjes së haxhit bie për personin që nuk ka mundësi materiale ta kryejë atë.

**Nënrregulla e pestë**

**"Gjëja e lehtë nuk bie me të vështirën."**

الْمَيْسُورُ لَا يَسْقُطُ بِالْمَعْسُورِ

**Shembuj**

a. Ai që nuk ka mundësi ta lajë njërën dorë gjatë abdesit ose t'i japë mes'h, detyrohet t'i lajë të gjitha gjymtyrët e tjera të abdesit që mund t'i lajë dhe të marrë tejemum për pjesën që nuk ka mundësi ta lajë a t'i japë mes'h. Mirëpo,

---

[14]Pra, nuk duhet marrë tejemum për atë pjesë. Përkthyesi.

[15]Ndërkaq, dora ose këmba e prodhuar në fabrikë nuk duhet larë e as nuk duhet dhënë mes'h, përveç nëse i ka mbetur ndonjë pjesë nga gjymtyrët e abdesit, atëherë e lan pjesën e mbetur, në qoftë se ekziston mundësia.

atij nuk i lejohet ta lërë abdesin dhe të marrë tejemum për të gjitha gjymtyrët e abdesit.

b. Ai që nuk mund të bjerë në ruku, porse mund të falet në këmbë, e ka për detyrë të falet në këmbë dhe, kur dëshiron të bjerë në ruku, të përkulet aq sa ka mundësi. Ndërkaq, nuk ka të drejtë të falet ulur, meqë ka mundësi të falet në këmbë.

## KRYERREGULLA E KATËRT

**“DËMI DUHET MËNJANUAR.” ose “S’KA DËM E AS DËMTIM.”**

الضَّرَرُ يُزَالُ ose لَا ضَرَرَ وَلَا ضِرَارٌ

### Shpjegimi i rregullës

Fjala arabe *darar* (ضَرَر) “dëm” gjuhësisht domethënë **pësim i dëmit**, që është e kundërta e arritjes së dobisë.

Ndërkaq, në terminologjinë fetare fjala arabe *darar* nënkupton **humbjen e një të mire të ligjshme për veten ose për të tjerët, për shkak të teprimit ose pakujdesisë**.

### Kuptimi i rregullës

Sheriati islam e ndalon dëmtimin dhe prishjen. Kjo gjë jetësohet duke mos e lejuar atë të ndodhë ose duke e mënjanuar pasi të ketë ndodhur.

### Shembuj që kanë të bëjnë me rregullën

**Shembulli i parë**

- Nëse një person dëshiron të vërë në rrugë diçka që u bën dëm njerëzve, fjala vjen, të çelë ndonjë gropë a të vendojë hekur ose dhe në rrugë, duhet ndaluar.

**Shembulli i dytë**

- Nëse dikush prish ose harxhon diçka që është pronë e tjetërkujt, sipas Sheriatit ai detyrohet t'ia kompensojë me diçka të ngjashme, nëse ekziston mundësia, ose t'ia kompensojë atë në vlerë parash, në mënyrë që të mënjanohet dëmi i shkaktuar përmes prishjes ose harxhimit.

**Argumenti i kësaj rregulle**

Argument për këtë rregull është hadithi që e përcjell Ebu Seid El-Hudriu, Allahu qoftë i kënaqur me të, ku i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thotë:

«لَا ضَرَرَ، وَلَا ضِرَارٌ».

*«S'ka dëm e as dëmtim.»*[16]

---

[16]Dijetarët islamë kanë rënë në mospajtim lidhur me atë se a ka dallim ndërmjet fjalëve "darar" dhe "dirar" të cilat përmenden në këtë hadith. Mendimi më i njohur është se ndërmjet tyre ka dallim, mirëpo ata kanë dhënë mendime të ndryshme përkitazi me kuptimin e këtyre fjalëve:
Mendimi i parë: Fjala "darar" është emër, kurse fjala "dirar" folje. (Sipas këtij mendimi fjala "darar" domethënë "dëm", kurse fjala "dirar" domethënë "dëmtim" a "të dëmtosh". Përkthyesi) Kjo nënkupton se vetë dëmi është i refuzuar në Sheriat, po ashtu edhe shkaktimi i dëmit pa të drejtë.
Mendimi i dytë: "Darar" është kur dikush i shkakton dëm dikujt tjetër duke përfituar vetë, kurse "dirar" është kur i shkakton dëm dikujt tjetër pa pasur përfitim. Këtë mendim e kanë cilësuar si më të saktë një grup i dijetarëve, ndër ta: Ibn Abdu'l-Berri dhe Ibn Salahu.
Mendimi i tretë: "Darar" është kur dikush i shkakton dëm dikujt që nuk i ka bërë dëm, kurse "dirar" kur i shkakton dëm në mënyrë të padrejtë dikujt që i ka bërë dëm. (*Xhami'u el-'ulumi ue'l-hikem*, f. 304, përmbledhtas)

[Këtë hadith e shënojnë Hakimi, Bejhakiu dhe Darakutniu][17]

Ky hadith është argument i përgjithshëm, kështu që i përfshin të gjitha llojet e dëmeve.

[17]Këtë hadith e shënojnë Hakimi në *El-Mustedrek* 2/58; Bejhakiu 6/69 dhe Darakutniu 2/77. Gjithashtu, e shënon edhe Maliku në *El-Muvetta* 2/115, duke e përcjellë nga Amër ibn Jahja e ky nga babai i tij në mënyrë "mursel". Po ashtu, e shënojnë Ahmedi 1/313 dhe Ibn Maxheja 2/784 (2341) nga hadithi i Ibn Abasit, Allahu qoftë i kënaqur me të. Gjithashtu, e shënojnë Ahmedi 5/326 dhe Ibn Maxheja 2/784 (2340) nga hadithi i Ubade ibn Samitit, Allahu qoftë i kënaqur me të. Ky hadith përcillet edhe nga të tjerë dhe ka transmetime që e përforcojnë atë. Për këtë arsye, Neveviu në hadithin e tridhjetedytë të librit të tij *El-Erba'ine en-nevevije* thotë: "Ky është hadith 'hasen' dhe ka transmetime që e përforcojnë njëra-tjetrën." Këtë hadith e ka cilësuar si 'hasen' edhe Ibn Salahu (*Khulasatu el-bedr el-munijr* 2/438, *Xhami'u el-'ulumi ue'l-hikem* 1/304). Ndërsa Alaiu ka thënë: "Ky hadith ka përforcime, të cilat së bashku e ngritin në shkallën 'sahih' ose 'hasen' me të cilën lejohet argumentimi (*Fejdul-kadijr*, El-Menaui 6/432). Kurse Hakimi në *El-Mustedrek* 2/66 thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është i shëndoshë (sahih) sipas kushtit të Muslimit, por nuk e kanë shënuar as Buhariu as Muslimi." Albani e ka cilësuar si 'sahih' në *Irua el-galijl* (888) dhe në *Es-Silsile es-sahiha* (250).

**Degëzimet e rregullës "Dëmi duhet mënjanuar."**

**Nënrregulla e parë**

**"Dëmi nuk zëvendësohet me (dëm) të ngjashëm, aq më pak me më të dëmshëm."**

الضَرَرُ لَا يُزَالُ بِمِثْلِهِ أَوْ أَعْلَى مِنْهُ

**Shembuj**

a. Nuk lejohet që dikush ta shpëtojë veten duke ia marrë ushqimin atij që po ashtu i nevojitet për ta shpëtuar jetën e tij.

b. Askujt nuk i lejohet t'ia marrë rrobat tjetrit për t'i mbuluar pjesët e turpshme të trupit, në qoftë se edhe atij i nevojiten për t'i mbuluar pjesët e turpshme të trupit.

**Nënrregulla e dytë**

**"Dëmi duhet larguar paralel mundësive."**

الضَرَرُ يُدْفَعُ قَدْرَ الْإِمْكَانِ

**Shembuj**

a. Prerja e dorës që e ka goditur gangrena, për të mos u përhapur sëmundja në pjesët e tjera të trupit.

b. Në qoftë se dikush nuk ka mundësi ta mbulojë plotësisht auretin (pjesët e turpshme të trupit), atëherë duhet t'i mbulojë pjesët më të turpshme të trupit, duke shmangur kështu të keqen aq sa është e mundur.

**Nënrregulla e tretë**

**“Përzgjidhet e keqja më e vogël, për t'u parandaluar e keqja më e madhe.”**

تُدْفَعُ أَعْلَى الْمَفْسَدَتَيْنِ بِارْتِكَابِ أَدْنَاهُمَا

**Shembuj**

a. Lejohet të shqyhet barku i nënës së vdekur për ta nxjerrë fëmijën që e ka në bark, në qoftë se shpresojmë të jetë i gjallë. Pra, e zgjedhim të keqen më të vogël, që është shqyerja e barkut të nënës, për të shmangur një të keqe më të madhe, që është vdekja e fëmijës që gjendet në bark.

b. Lejohet t’i japim pasuri armikut për t’i shpëtuar muslimanët e zënë robër, në qoftë se nuk kemi zgjidhje tjetër. Pra, i japim pasuri armikut që lufton kundër nesh, e që një gjë e tillë konsiderohet dëm, për të shmangur një të keqe më të madhe, që është qëndrimi i muslimanëve të zënë robër në duart e armikut.

**Nënrregulla e katërt**

**“Lënia e dëmsjellëseve ka përparësi kundrejt përmbushjes së të mirave.”**

دَرْءُ الْمَفَاسِدِ مُقَدَّمٌ عَلَى جَلْبِ الْمَصَالِحِ

**Shembuj**

a. Duhet lënë zgjerimi i krahëve në ruku ose në sexhde, duke qenë se kjo (zgjerimi) është gjë e mirë, ngaqë është ndjekje e Sunetit, në qoftë se një gjë e tillë i dëmton njerëzit që janë pranë. E njëjta gjë vlen edhe për atë që dëshiron ta zbatojë uljen e *teverrukut* (mënyrë e uljes në namaz) në teshehudin e fundit të namazeve tre- ose katërrekatëshe.

b. Pastrimi i tepërt i gojës është i papëlqyeshëm për agjëruesin, në mënyrë që të mënjanohet e keqja e mundshme, që është kalimi i ujit në brendësinë e fytit.

## KRYERREGULLA E PESTË

## "ZAKONI DUHET MARRË PARASYSH."
## ose "RREGULLA E ZAKONIT."

العَادَةُ مُحَكَّمَةٌ ose قَاعِدَةُ الْعُرْفِ

### Shpjegimi i rregullës

Gjuhësisht fjala arabe *ãdeh* (عَادَة) "adet" a "zakon" rrjedh nga fjala *aud* (عَوْد) që do të thotë **përsëritje**.

Ndërkaq, fjala *muhakkemeh* (مُحَكَّمَة) rrjedh nga fjala *hukm* (حُكْم), që do të thotë **gjykim, vendim**.

Fjala *'urf* (عُرْف) gjuhësisht domethënë **vazhdimësi, shfaqje dhe qetësim.**

Fjala *'ãdeh* (عَادَة) "adet" në terminologjinë e dijetarëve të fikhut nënkupton **një çështje që përsëritet te shumica e njerëzve ose te disa prej tyre, saqë bëhet e pranuar tek ata.** Pra, për ta nuk është diçka e panjohur a e çuditshme.

Ndërkaq, fjala *'urf* në terminologjinë e dijetarëve të fikhut nënkupton **çdo fjalë, veprim ose lënie të diçkaje që është bërë shprehi e shumicës së njerëzve ose e një pjese të tyre.**[18]

---

[18]Shumica e fukahave, kur përdorin ndonjërën nga fjalët *'urf* dhe *'adeh*, në të shumtën e rasteve nuk bëjnë dallim mes tyre. Prandaj, shohim se e përdorin

**Kuptimi i rregullës**

Kjo rregull domethënë që zakoni është ligj tek i cili duhet të kthehemi në disa çështje që nuk janë të përcaktuara nga ana e Sheriatit.

**Shembuj që kanë të bëjnë me rregullën**

**Shembulli i parë**

- Zakoni është kriter për të vlerësuar një gjë si diçka e shpeshtë a e shumtë. Për shembull, namazi prishet nëse në të bëhen lëvizje të njëpasnjëshme, të cilat konsiderohen lëvizje të shpeshta ose të shumta sipas zakonit.

**Shembulli i dytë**

- Zakoni është kriter për të vlerësuar një gjë si diçka e paktë. Për shembull, njeriu është i falur nëse rrobat e tij janë të përlyera me ndonjë pikë gjaku që sipas zakonit

---

njërën prej këtyre fjalëve dhe kanë për qëllim tjetrën, ose i përdorin së bashku si dy fjalë sinonimike, gjë që është e përhapur në librat e tyre të fikhut në të gjitha medhhebet. Një pjesë tjetër e dijetarëve anojnë kah ajo se këto fjalë dallojnë nga njëra-tjetra. Dallimi më i njohur që është përmendur në përdorimin e këtyre fjalëve është: Fjala *'adeh* përdoret shpesh për gjërat që përsëriten tek individët, siç thuhet për të përmuajshmet *"'adetu el-mer'eti" (zakoni i gruas)*. Ndërkaq, fjala *'urf* përdoret për gjërat që janë të përsëritshme dhe që janë bërë të njohura në mesin e shoqërive. Sido që të jetë, kjo është çështje e thjeshtë, posaçërisht kur dihet kuptimi i një termi të caktuar, ngaqë nuk bëhet diskutim i ashpër në çështjet që kanë të bëjnë me termat.

konsiderohet i paktë, edhe pse gjaku në vetvete është i ndyrë.[19]

**Shembulli i tretë**

- Në qoftë se dy persona lidhin kontratë shitblerjeje duke mos e përcaktuar llojin e monedhës, e më pas bien në kundërshtim përkitazi me këtë, duhet shikuar lloji i monedhës që përdoret zakonisht në vendin ku është bërë kontrata. Për shembull, në Arabinë Saudite bëhet vetëm me rijalë, dhe jo me grosh e as me helele; në Egjipt me xhunejhë, e kështu me radhë.

**Argumenti i kësaj rregulle**

1. Argument për këtë rregull është thënia e Allahut:



**“Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra, sipas arsyes së shëndoshë (sipas zakonit të shëndoshë).”** [Kuran 2:228]

2. Argument për këtë është edhe hadithi që e përcjell Aishja, Allahu qoftë i kënaqur me të, e cila thotë se Hindi, e bija e Utbes i kishte thënë të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: “Ebu Sufjani është njeri koprrac, nuk më jep pasuri të mjaftueshme as për mua as për fëmijën tim, kështu që unë i marr pasuri pa qenë ai në dijeni.” I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, i tha:

[19]Pra, nëse njeriu falet me rroba që janë të përlyera me pak gjak, namazi i tij është i vlefshëm. Përkthyesi.

«خُذِي مَا يَكْفِيكِ وَوَلَدَكِ بِالْمَعْرُوفِ».

*«Merr (nga pasuria e tij) aq sa të mjafton ty dhe fëmijës tënd zakonisht.»* [Muttefekun alejhi][20]

**Kushtet e të gjykuarit me zakone**

Për të gjykuar sipas një zakoni të caktuar, patjetër duhet plotësuar katër kushte:

**Kushti i parë:** Zakoni të jetë në përputhje të plotë me Sheriatin.

Pra, në qoftë se një zakon është në kundërshtim me Sheriatin, nuk lejohet të punohet me të. Për shembull, në qoftë se bëhet shprehi e banorëve të një vendi të caktuar se, çdokush që merr borxh, duhet të japë kamatë për të, atëherë nuk lejohet të punohet sipas atij zakoni e as që detyrohet borxhliu të japë kamatë.

**Kushti i dytë:** Zakoni të jetë i rëndomtë në mesin e njerëzve që punojnë sipas tij, siç është përdorimi i një monedhe të caktuar te banorët e një vendi, saqë, sa herë që përmendet çmimi, mendohet se është për qëllim ajo monedhë.

**Kushti i tretë:** Zakoni të jetë i pranishëm para ndodhisë për të cilën duam të japim gjykim, e jo të vijë pas saj.

Në qoftë se ndokush, për shembull, ka blerë diçka prej një personi në vlerë prej 60 rijalësh në vitin 1360 sipas kalendarit hënor, neve nuk na lejohet të gjykojmë sikur ta ketë blerë me

[20]Buhariu në *Kitab en-nefekat* 5/2052 (5049); Muslimi në *Kitab el-ekdije* 3/1338 (1714).

rijalë të ditëve tona, por në bazë të asaj që është quajtur “rijalë” në atë kohë, e që është rijali i argjendit.

**Kushti i katërt:** Të mos ketë ndonjë deklarim që bie në kundërshtim me zakonin.

Në rast se ekziston ndonjë deklarim që e kundërshton zakonin, atëherë merret për bazë deklarimi, e jo zakoni. Për shembull, nëse dy persona lidhin kontratë shitblerjeje në Arabinë Saudite dhe e përmendin në kontratë se çmimi është në dollar ose në euro, atëherë në rastin e këtillë rijali nuk merret parasysh.

## Fushat në të cilat gjykohet sipas zakonit

Fushat në të cilat gjykohet sipas zakonit janë të shumta. Ndër to janë:

**Fusha e parë:** Kur përmendet një term i përgjithshëm, i papërcaktuar në argumentet e Sheriatit.

Pra, fetarisht nuk është i përcaktuar, siç është namazi, e as gjuhësisht, siç është vjedhja. Termat e tillë përcaktohen në bazë të zakonit të shëndoshë, fjala vjen, masa e shpenzimit për gruan dhe gjërat që llogariten bamirësi ndaj prindërve.

**Fusha e dytë:** Shpjegimi i termave që i përdorin njerëzit në marrëveshjet (kontratat) dhe betimet e tyre, siç është, fjala vjen, përdorimi i termit *rijal*. Gjithashtu, nëse ndokush betohet se nuk do të hajë mish, nuk detyrohet të shpaguajë në qoftë se ha mish pule ose mish peshku.[21]

---

[21]Tek arabët nuk është zakon që mishi i peshkut dhe i pulës të quhet “mish”.

**Degëzimet e rregullës “Zakoni duhet marrë parasysh.”**

**Nënrregulla e parë**

**“Ajo që dihet në bazë të zakonit është si të ishte kusht.”**

الْمَعْرُوفُ عُرْفًا كَالْمَشْرُوطِ شَرْطًا

**Shembuj**

a. Në qoftë se dikush e huazon veturën nga shoku i vet, nuk ka të drejtë të udhëtojë jashtë vendit me atë veturë, sepse kjo vetëkuptohet nga zakoni, prandaj është sikur të ishte kusht, përveç nëse shoku i tij pohon se ia lejon një gjë të tillë.

b. Nëse ndokush e autorizon ndonjë person për t’i blerë veturë ose orendi shtëpiake, këtij të fundit nuk i lejohet t’ia blejë ato me të meta, sepse të qenët pa të meta është sikur të ishte kusht, ngaqë vetë autorizimi e kërkon një gjë të tillë.

**Nënrregulla e dytë**

**“Ajo që është e njohur në mesin e tregtarëve është si të ishte kusht në mesin e tyre.”**

الْمَعْرُوفُ عِنْدَ التُّجَّارِ كَالْمَشْرُوطِ بَيْنَهُمْ

**Shembuj**

a. Në qoftë se në mesin e tregtarëve që merren me prona dhe pasuri të patundshme në një vend të caktuar bëhet

e njohur se shërbimet e zyrës së patundshmërive duhet t'i paguajë blerësi ose qiramarrësi, atëherë kjo gjë bëhet e detyrueshme për të, përveç nëse merren vesh ndryshe.

b. Nëse në mesin e tregtarëve bëhet e njohur se transportimi i gjësendeve të blera deri në veturën ose në shtëpinë e klientit hyn në kontratë, atëherë shitësi detyrohet të bëjë një gjë të tillë pa pagesë, përveç nëse merren vesh ndryshe.

**Nënrregulla e tretë**

**"Ajo që është caktuar në bazë të zakonit është sikur të ishte e caktuar me deklarim."**

التَّعْيِينُ بِالْعُرْفِ كَالتَّعْيِينِ بِالنَّصِّ

**Shembuj**

a. Në qoftë se dikush merr me qira një shtëpi në një lagje banimi, atë duhet ta shfrytëzojë vetëm për banim, e nuk i lejohet ta përdorë si magazinë për ruajtjen e mallit ose ta shndërrojë në dyqan pa lejen e pronarit të shtëpisë.

b. Nëse dikush merr një veturë me qira për ta shfrytëzuar në mënyrë të zakonshme, atij nuk i lejohet të bartë me të gjëra që nuk është e zakonshme të barten me të, fjala vjen, të bartë me të shtazë ose drunj.

## PËRMBLEDHJE E RREGULLAVE TË FIKHUT

**Përkufizimi**

*Ka'ide fikhijje* "rregull fikhore" domethënë: *ligj i përgjithshëm fetar në lëmin e fikhut, prej të cilit nxirren normat e shumë degëzimeve.*

**Rregullat kryesore të fikhut janë pesë:**

**Kryerregulla e parë**

**"Çështjet janë sipas qëllimeve."**

**الأُمُورُ بِمَقَاصِدِهَا**

Nga kjo rregull e përgjithshme burojnë tri nënrregulla:

1. "Pa nijet nuk ka shpërblim."

لَا ثَوَابَ إِلَّا بِالنِّيَّةِ

2. "Nijeti është kusht për vlefshmërinë e veprave."

النِّيَّةُ شَرْطٌ لِصِحَّةِ الأَعْمَالِ

3. "Kontratat vlerësohen sipas qëllimeve e kuptimeve e jo sipas fjalëve e dukjes së jashtme."

العِبْرَةُ فِي العُقُودِ بِالْمَقَاصِدِ وَالْمَعَانِي لَا بِالْأَلْفَاظِ وَالْمَبَانِي

**Kryerregulla e dytë**

**“Bindja nuk zhbëhet me dyshim.”**

**اليَقِينُ لَا يَزُولُ بِالشَّكِّ**

Nga kjo rregull e përgjithshme burojnë katër nënrregulla:

1. “Në parim çdo gjë mbetet siç ka qenë.”

الأَصْلُ بَقَاءُ مَا كَانَ عَلَى مَا كَانَ

2. “Në parim ndodhia e re i përshkruhet kohës më të afërt.”

الأَصْلُ إِضَافَةُ الْحَادِثِ إِلَى أَقْرَبِ أَوْقَاتِهِ

3. “Në parim gjërat janë të pastra.”

الأَصْلُ فِي الْأَشْيَاءِ الطَّهَارَةُ

4. “Në parim çdokush është i lirë nga përgjegjësia.”

الأَصْلُ بَرَاءَةُ الذِّمَّةِ

**Kryerregulla e tretë**

**“Vështirësimi e sjell lehtësimin.”**

**الْمَشَقَّةُ تَجْلِبُ التَّيْسِيرَ**

Nga kjo rregull e përgjithshme burojnë pesë nënrregulla:

1. “Domosdoshmëritë i bëjnë të lejuara ndalesat.”

الضَرُورَاتُ تُبِيحُ الْمَحْظُورَاتِ

2. “Domosdoshmëritë vlerësohen në bazë të gjendjes së tyre reale.”

الضَرُورَاتُ تُقَدَّرُ بِقَدْرِهَا

3. “Kur të ngushtohet çështja, zgjerohet.”

إِذَا ضَاقَ الأَمْرُ اتَّسَعَ

4. “Nuk ka detyrë në pamundësi.”

لَا وَاجِبَ مَعَ الْعَجْزِ

5. “Gjëja e lehtë nuk bie me të vështirën.”

الْمَيْسُورُ لَا يَسْقُطُ بِالْمَعْسُورِ

**Kryerregulla e katërt**

**“Dëmi duhet mënjanuar.”**

**الضَّرَرُ يُزَالُ**

Nga kjo rregull e përgjithshme burojnë katër nënrregulla:

1. “Dëmi nuk zëvendësohet me (dëm) të ngjashëm, aq më pak me më të dëmshëm.”

الضَرَرُ لَا يُزَالُ بِمِثْلِهِ أَوْ أَعْلَى مِنْهُ

2. “Dëmi duhet larguar paralel mundësive.”

الضَرَرُ يُدْفَعُ قَدْرَ الْإِمْكَانِ

3. “Përzgjidhet e keqja më e vogël, për t'u parandaluar e keqja më e madhe.”

تُدْفَعُ أَعْلَى الْمَفْسَدَتَيْنِ بِارْتِكَابِ أَدْنَاهُمَا

4. “Lënia e dëmsjellëseve ka përparësi kundrejt përmbushjes së të mirave.”

دَرْءُ الْمَفَاسِدِ مُقَدَّمٌ عَلَى جَلْبِ الْمَصَالِحِ

**Kryerregulla e pestë**

**“Zakoni duhet marrë parasysh.”** ose **“Rregulla e zakonit.”**

**الْعَادَةُ مُحَكَّمَةٌ** ose **قَاعِدَةُ الْعُرْفِ**

Nga kjo rregull e përgjithshme burojnë tri nënrregulla:

1. “Ajo që dihet në bazë të zakonit është si të ishte kusht.”

الْمَعْرُوفُ عُرْفًا كَالْمَشْرُوطِ شَرْطًا

2. “Ajo që është e njohur në mesin e tregtarëve është si të ishte kusht në mesin e tyre.”

الْمَعْرُوفُ عِنْدَ التُّجَّارِ كَالْمَشْرُوطِ بَيْنَهُمْ

3. “Ajo që është caktuar në bazë të zakonit është sikur të ishte e caktuar me deklarim.”

التَّعْيِينُ بِالْعُرْفِ كَالتَّعْيِينِ بِالنَّصِّ

**Përmbajtja**